## Metodologjia e të pyeturit në Ramazan

Falënderimi i takon Allahut dhe kjo mjafton si dhe paqja dhe bekimi qofshin për më të mirin e robërve të Tij, të cilin e zgjodhi, e më pas:

Një nga çështjet metodologjike për të cilën duhet përkujdesur në këtë muaj është Fikhu (kuptimi i thellë dhe preciz) i Mospajtimit. Shumë myslimanë kur vjen ky muaj fisnik fillojnë të pyesin për çështje precize dhe të mëdha nga frika se mos i ndodh që agjërimi dhe të përmbajturit e tij gjatë gjithë ditës t'i ndodh diç që e prish apo e dëmton shpërblimin e tij.

Ndoshta disa pyetësve iu janë ofruar më shumë se një përgjigje qoftë për shkak të kujdesit të tepruar të pyetësit i cili e ka shtyrë të pyesë më shumë se një myfti ose për shkak të dhënies së një përgjigje tjetër nga ndonjë myfti për të njëjtën pyetje dhe kjo mund të paramendohet. Ndoshta pyetësi e ka lexuar përgjigjen për pyetjen e tij në libra të ndryshëm që kanë të bëjnë me fetvatë rreth Ramazanit dhe rregullat e agjërimit dhe ka gjetur më shumë se një përgjigje apo edhe përgjigjet të ofruara para tij janë të ndryshme për shkaqe të tjera.

*Pyetja e cila parashtrohet këtu është: Çka të bëjë pyetësi me këtë rast?*

Para se të flas rreth kësaj i këshilloj vëllezërit e mi pyetës të cilët janë të kujdesshëm për të mirën që të mos pyesin pa pas nevojë. E nëse pyet le të pyet atë që e pëlqen dhe i duket më i besueshmi dhe të mos e përsërit pyetjen të tjerëve që të mos bie në kontradikta kur të ndryshojnë përgjigjet.

Kjo për atë se obligimi i atyre që nuk janë nxënës të dijes së sheriatit të pasojnë atë që është më i dijshëm dhe më i devotshëm. E nëse ndokujt i ndodh diç për të cilën ka nevojë të pyes atëherë duhet të shikoj myftinë më të besuar te ai qoftë për nga

devotshmëria apo dija dhe le të mos e pyet atë që nuk e njeh gjendjen e tij apo nuk pushon zemra te ai, ngase kjo nuk ia largon atij obligimin dhe le të mos e lidhë fetvanë për "qafën" e myftiut sikurse mendojnë disa injorantë por, çdo shpirt është peng i veprës së tij ai do të llogaritet për shkak të neglizhencës në pyetje e edhe nëse i jep ndonjë myfti fetva pa dije ai do të llogaritet për fetvanë e tij.

Pyetësi e ka obligim të hulumton për atë që i pushon zemra në fetvanë e tij prej dijetarëve të devotshëm. Duhet të kujdeset për këtë sikurse që kujdeset për çështjet e jetës së tij të përgjithshme. Të pikëllon fakti se disa tregohen indiferent ndaj asaj se prej kujt e merr fenë e tij ndërsa kujdeset për çështjet e kësaj bote me kujdesin më të madh.

Ti i gjen njerëzit se për çështjet e dynjasë kujdesen maksimalisht. Kur dikush dëshiron të ndërtojë vëren me kujdes, hulumton dhe e kërkon kontraktuesin më të mirë, e kur të sëmuret shkon te mjeku më i shkathtë, kur të konsultohet shkon te inxhinieri më pëlqyer te ai. Kjo e tëra është e mirë dhe nuk qortohet për këtë por, qortohet ai që kur dëshiron të ndërtojë e kap një njeri nga rruga e bën ndërtimtar dhe pajton t'ia ndërtoj atij objektin.

Atyre që ua drejtojmë qortimin janë ata të cilët i gjen të kujdesshëm për rregullimin e çështjeve të dynjasë ndërsa në anën tjetër nuk gjen prej tij përkujdesje për fenë e tij e feja e Allahu është më meritore për këtë dhe kujdesi për të sikur të mendonte duhet të përqendrohet më tepër. Allahu i lartësuar thotë:
"E nëse nuk e dini këtë, atëherë pyetni njerëzit e dijshëm." (En Nahl: 43, El Enbija: 7) në dy ajete në Librin e Tij.

Pastaj urdhri për t'i pyetur njerëzit e posaçëm, Allahu i lartësuar thotë për dyfytyrëshit:

"Madje kur u vjen atyre (mynafikëve) ndonjë lajm qetësues (kur fitojnë myslimanët) ose shqetësues (kur dështojnë), ata e përhapin

atë, e sikur t'ia linin atë (përhapjen lajmit) Pejgamberit dhe përgjegjësve të tyre, ata do dinin të nxjerrin përfundime (se si do të duhej shpallur). Por sikur të mos ishte dhuntia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, atëherë ju, pos një pakice, do të ndiqnit rrugën e djallit." (En Nisa: 83)

Këtu ia vlen të përmendim se më i besuari prej dijetarëve ndoshta ndryshon te një njeri duke marrë parasysh çështjen për të cilën ka pyetur dhe nuk ka problem për këtë, ngase ka mundësi që më i dituri në një shkencë fetare ka më të ditur se ai në shkenca fetare të tjera. E kjo është e njohur, shumë dijetarë janë të mëdhenj në shkencën e hadithit e kur të vjen fikhu i japin përparësi dikujt tjetër që është më i ulët me pozitë se ta e dikujt i jepet përparësi në çështjet e akides ndërsa kur janë në pyetje ato të tefsirit i jepet përparësi dikujt tjetër e kështu me radhë.

*Rezyme e asaj që thamë më herët se nëse nuk është prej nxënësve të dijes apo hulumtuesve shkencor atëherë le të mjaftohet me pyetjen e një myftiu i cili është më i besueshëm te ai.*

Në anën tjetër myftive nëse iu vjen një pyetës dhe ju bëhet e ditur se ai ka pyetur për një çështje që e ka vepruar dikë prej dijetarëve të njohur duhet t'i sqarojnë atij atë me të cilën obligohet duke mos ia anuluar fetvanë e myftiut të njohur fillimisht për shkak se e kundërshton atë.

E nëse i paraqiten një personi dy fetva nga myfti të mirënjohur rastësisht ose për shkaqe të arsyeshme jo nga teprimi apo nga këmbëngulja në kërkimin e saj, atëherë me këtë rast ai obligohet të merr mendimin e myftiut më të besueshëm te ai dhe që më së shumti ka dije dhe devotshmëri në sytë e tij.

E nëse nuk ka mundësi të dalloj mes tyre atëherë disa dijetarë thonë se i lejohet pyetësit të merr fetvanë më të lehtë nëse kanë mospajtim myftitë dhe ndoshta lehtësimi këtu është shkas për t'i

dhënë përparësi njërës fetvaje nga tjetra, për personin që gjendet në këtë gjendje sepse: “Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) nuk është lënë të zgjedh mes dy çështjeve e të mos e ketë zgjedhur atë më të lehtën përderisa nuk ishte mëkat.”

Ndërsa nxënësit të dijes nuk i takon ta merr fjalën e ndonjërit prej tyre si të pakontestuar përderisa të mos e percepton arsyen e mendimit të secilit myfti e më pas të gjykojë se cila nga këto fjalë është më e saktë dhe e drejtë.

Dhe në fund është mirë të tërheqim vërejtjen se sikurse që duhet të kujdesemi kur ta kërkojmë fetvanë dhe mos ta marrim atë nga çdokush në anën tjetër ai që pyetet duhet të mos jep përgjigje për atë që nuk e di, ngase fjala në fenë e Allahut duhet të thuhet me dije ose të hesht i pyeturi me mençuri. Nëse nuk e di se për një çështje a ka citat apo ndonjë lajm nga të parët apo nuk e din se a janë citatet të qarta, apo jo të sakta apo jo atëherë hesht sepse kjo është më e bukur dhe më afër shpëtimit për ty. Ndërsa ata që jetojnë në aventura, të cilët nuk ndalen te ndonjë çështje apo i vërsulen çdo vështirësie duke ia filluar me ato shprehjet e mjera që dalin nga gojët e tyre si: supozoj! sipas vështrimit tim! sipas përllogaritjes sime! sipas mendimit tim! e të ngjashme me këto, të cilët angazhohen në fenë e Allahut pa qenë të aftë dhe pa ndonjë arsye përveç vetëmashtrimit me mendjet e tyre të mangëta le t’i kenë frikë Allahut dhe le ta dinë se Allahu i lartësuar ka renditur ndalesat e ka thënë:

“Thuaj: "Zoti im i ndaloi vetëm të këqijat e turpshme, le të jenë të hapta ose të fshehta, ndaloi mëkatin, ndaloi shtypjen e tjetrit pa të drejtë, ndaloi t'i mvishni All-llahut shok pa patur për të kurrfarë argumenti, dhe ndaloi të thoni për All-llahun atë që nuk e dini se është e vërtetë.”(El Araf:33)

Dhe Allahu i lartësuar thotë për djallin:

“Ai ju urdhëron vetëm me të këqia e turpësi, dhe ju shtyen të thoni për All-llahun atë që nuk e dini.” (El Bekare: 169)

Dhe ka thënë:

"Mos iu qas asaj për të cilën nuk ke njohuri, pse të dëgjuarit, të pamurit dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi." (El Isra: 36)

Allahu më dhuroftë sukses mua dhe juve për atë që e donë dhe e pëlqen dhe i largoftë nga ne shkaqet e hidhërimit të tij dhe atë që e refuzon.

E paqja dhe bekimi qofshin për Pejgamberin tonë, Muhamedin, familjen dhe të gjithë shokët e tij.